# MORALI I BUKUR I PEJGAMBERIT (A.S.)

## - tregime -




Mahmut Sami KANBASH

**Titulli origjinal:**
**Hikayelerle Peygamberimin Güzel Ahlakı**

**Përgatiti:**
**Mahmun Sami KANBASH**

**Ilustrimet:**
**Osman TURHAN**

**Faqosja:**
**Bledar XAMA**

**Redaktoi:**
**Xhahid Bushati**
**Zija Vukaj**

**Korrektoi:**
**Alban Kali**



PROGRESI sh.p.k

Adresa: L: Vasil Shanto Rr: Çajupi Shkodër / Shqipëri
Tel: +355 22 25 46 34 Fax: +355 22 25 46 33
Mob: +355 67 20 86767
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# PËRMBAJTJA

# FËMIJA I BEKUAR

Thatësira kishte filluar. Në qytetin e Mekës nuk kishte rënë asnjë pikë shiu që prej muajsh. Gjethet ishin zverdhur shumë, toka ishte plasaritur vende-vende dhe kafshët ishin plogështuar. Njerëzit po përvëloheshin nga etja. Në çdo orë të ditës mund t'i shihje Mekasit me fytyrë nga horizonti, me shpresë se mos dukej ndonjë copëz re.

Ditët kalonin dhe asnjë gjethe nuk lëvizte. Meka po përvëlohej nga dita në ditë. Shpresat sa vinin e shteroheshin.

Njerëzit ishin në hall. Nuk dinin çfarë të bënin dhe prej kujt të kërkonin ndihmë. Po të vazhdonte edhe pak thatësira, do të shfaroseshin të gjithë fëmijët. E vetmja gjë, tek e cila kishin lidhur shpresat, ishte të shkonin pranë Abdulmuttalibit dhe t'i kërkonin atij një rrugëdalje.

Abdulmuttalibi ishte nga paria e Mekës. Përveç kësaj, ai kishte një pozitë të lartë në të gjithë gadishullin Arabik, madje edhe në vendet fqinje.

Atë e donin dhe e respektonin të gjithë. Kush kishte ndonjë shqetësim, shkonte te ai dhe kërkonte zgjidhje për hallin e tij.

Abdulmuttalibi ishte shumë i zemëruar. Popullin, që i erdhi deri te dera, e dëgjoi me një heshtje të madhe. Pastaj, mendoi gjerë e gjatë...

Duhet t'i lutemi Zotit të gjithë së bashku. Duhet t'i përgjërohemi Atij. Lajmërojini të gjithë, sepse kur dielli të jetë në zenit, do të dalim në malin Ebu Kubejs për të bërë



lutjen e shiut.

Ditën tjetër, populli i Mekës me të moshuarit e të rinjtë, ishte në malin Ebu Kubejs. Ndërsa Abdulmuttalibi mori me vete nipin e tij të dashur dhe shkoi pranë tyre. Kur u mblodhën të gjithë, Abdulmuttalibi ngriti kokën. Qielli ishte shumë i kaltër. Dielli po e piqte tokën me gjithë forcën e djegies së tij. Vështroi buzët e çara, fëmijët që qanin, gratë që rënkonin dhe kokat e përkulura. Pastaj e ktheu kokën nga Qabeja. E ngriti lart nipin e tij, duke e përqafuar. Filloi të lutej me vete me fjalët: "O Allahu im! Na lësho shi të bollshëm, për hir të këtij fëmije!"

Nuk kaloi shumë. Në horizont u dallua një copëz re. Kjo, reja e vogël, sikur tërhiqte pas vetes re të bardha, kur po i afrohej qiellit të Mekës.

Qielli u vrenjt përnjëherë. Pastaj filloi të binte shi me



gjyma. Fëmijët dolën në rrugë dhe filluan të festonin në shiun, për të cilin kishin mall që prej muajsh. Pikat e shiut u përzien me lotët e gëzimit të njerëzve. Toka, më parë shumë e djegur, tashmë u ngop me ujë. Zogjtë filluan të cicëronin me gëzim. Meka u ringjall përsëri.

Edhe Abdulmuttalibi e kishte marrë në prehër nipin e tij dhe po vëzhgonte me lot gëzimi në sy pikat e shiut që depërtonin nga dritarja. Ai e dinte se shiu ra për hir të nipit të tij, Muhamedit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Tani besoi edhe më shumë se në të ardhmen do të bëhej një njeri i madh.

Me të vërtetë, pas shumë vjetësh, ky fëmijë i begatë u zgjodh nga Allahu si Profet dhe me porositë, këshillat dhe veprimet e Tij bëri që bota të mbushej përsëri me paqe.

# TË GJITHË TË MBAJNË NGA NJË CEP

Në shtëpi nuk kishte asnjë njeri. Dhoma ishte mbuluar nga një errësirë e thellë. Zhurmërima e erës hynte nga dritarja dhe mbushte dhomën. Rrufetë vetëtinin në qiell dhe binin mbrapa maleve. Qyteti i Mekës dukej sikur ishte mes një rrebeshi.

Ebu Umejje drejtoi trupin i emocionuar. Pa jashtë nga dritarja. Vërshimi i ujit po merrte me vete gurë dhe grumbuj dheu. Në atë çast dëgjoi një zë. Vinte nga ana e Qabesë. Iu bë sikur po i këputej ndonjë copë nga zemra. Donte të vraponte dhe të shikonte Qabenë. Ishte e pamundur të dilje në këtë rrebesh. Mezi u gdhi në mëngjes.

Të nesërmen rrebeshi kishte pushuar. Vrapoi për në Qabe, para se të rrezatonte dielli. Kur pa tempullin e bekuar, iu zverdh fytyra. Për pak muret po binin. Duhej t'i riparonte menjëherë.

Pa humbur aspak kohë, thirri parinë Mekase dhe të fiseve përreth. Ata që u paraqitën në mbledhje, vendosën që ta riparonin Qabenë nga e para me ndihmë vullnetare të përbashkët. Brenda disa ditëve u siguruan materialet. U hapën fronte pune. Çdo fis do të ndërtonte pjesën që i takonte.



Pa kaluar shumë, ndërtimi i Qabesë përfundoi. Por kishte mbetur një çështje e rëndësishme: Kush do ta vendoste gurin e zi në Qabe? Në shesh ishte një gur i vetëm dhe këtë gur vetëm një njeri mund ta vendoste te vendi i tij. Megjithatë, me dorën e kujt do të vendosej ky gur i begatë? Kush do ta kishte këtë nder?

Në këtë çështje ndodhi një mospajtim. Gjithsekush donte të dilte vetë i pari dhe t'i linte të tjerët jashtë radhe. Nuk u hodh asnjë hap, megjithëse kishin kaluar disa ditë. Sa më shumë të zgjaste heshtja, aq më shumë shtohej zilia midis fiseve. Për këtë shkak, u dha vendimi që të bëhej një mbledhje tjetër. Të gjithë kryetarët e fiseve u mblodhën dhe formuan një tryezë. Ebu Umejje filloi fjalimin:

- O paria më fisnike e Arabëve! Me ndihmën e Allahut, u mëkëmbëm nga një barrë e rëndë. Nderi për ndërtimin e kësaj ndërtese të shtrenjtë, tek e cila dergjet e gjithë bota, na u mundësua ne. Sado që të krenohemi, është pak. Dijeni këtë se, kjo përpjekje jona do të qarkullojë në të gjitha gjuhët dhe do të bëhet legjendë, për aq sa njerëzimi do të vazhdojë. Është fjala për vendosjen e gurit të zi...

Zeshkani me faqe të fishkura, që ishte ulur përballë Ebu Umejjes, tërhoqi vëmendjen, me një kollë të rëndë dhe ndërhyri, duke thënë:

Po, përsa i përket vendosjes së gurit të zi... Atë, vetëm unë mund ta vendos në vendin e vet.

Dikush tjetër fryu gjoksin:

Jo! Ky nder më përket vetëm mua, si kryetar i një fisi me famë dhe me krenari.

Një burrë i gjatë shtrëngoi hanxharin dhe tha:

- E zgjatët shumë. Faktikisht, ne si fis, i kemi shërbyer prej shekujsh këtij vendi të shenjtë. Madje, po të jetë nevoja, japim edhe jetët tona për këtë gur të bekuar. Në qoftë se nuk doni të lëndohet ndonjë njeri, atëherë ma lini mua këtë punë.

Zeshkani u ngrit në këmbë si një shtizë. Ai tha: "Është e pamundur të bëhet ashtu." - dhe shtrëngoi shpatën. Po ndodhte një rrëmujë.

Në këtë çast foli dikush. Përsëri ishte zëri i Ebu Umejjes. Të gjithë u kthyen dhe panë nga ai. Ebu Umejje po fliste pa u nxituar:

- Qëndroni, kam një propozim për ju! Ejani! Do të zgjedhim një gjykatës, që të bëjë kompromis midis nesh. Të jenë të kënaqur të gjithë nga vendimi, që do të japë ai.

Ky propozim, që ra papritur gjatë diskutimit, në pamje të parë u pëlqeu të gjithëve. Por, pas disa sekondash, filluan të rrufisnin hundët. Zeshkani tha:

- Kë mund të zgjedhim si gjykatës? Kush mund të na pajtojë, ndërkohë që ne jemi armiq të njëri-tjetrit?

Ebu Umejje foli me një shprehje të qetë:

- Të vijmë nesër në mëngjes pranë Qabesë. Njeriun e parë që do të vijë nga kodra Safa, ta zgjedhim gjykatës. Ky propozim nuk u prit ngrohtë nga të gjithë. Sepse nuk dihej se kush do të vinte që në rrezet e para të mëngjesit. Njeriu që do të vinte mund të mbante anë. Por përsëri, të gjithë ishin të detyruar të pranonin këtë propozim, për t'i dhënë fund kësaj ngjarjeje.

Ditën tjetër sytë e secilit ishin përqendruar te kodra Safa. Vallë, kush do të vinte i pari? Përpara u dallua një lëvizje. Të gjithë po mbanin qetësi. Nga larg po vinte dikush, duke u shfaqur pranë tyre. Emocionet rriteshin me afrimin e tij. Në atë çast, dikush thirri me zë të lartë: "Ja! Ja, po vjen Muhamedi besnik!" Të gjithëve u shkëlqyen sytë dhe thanë: "Ja, po vjen një njeri i besueshëm!"

Po përjetohej një gëzim i madh. Menjëherë ia parashtruan çështjen Muhamedit, alejhi selam. I kërkuan të bëhej gjykatës midis tyre për çështjen, të cilën e kishin të pamundur që ta zgjidhnin.



Në fytyrën e bekuar të Muhamedit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u përhap një buzëqeshje. Ai me plotë urtësi e zgjidhi menjëherë problemin. Në fillim kërkoi që të zgjidhej një përfaqësues nga çdo fis. Pastaj hoqi pelerinën dhe e hapi në një vend pranë Qabesë. Vendosi gurin e zi mbi të dhe tha:

- Çdo kryetar fisi të mbajë nga një cep.

Po, të gjithë e kishin kuptuar zgjidhjen e problemit. Guri i zi do të vendosej në vendin e vet me vullnetin e të gjithëve. Përfaqësuesit e fiseve e kapën nga cepat pelerinën. Kur guri i bekuar që ndodhej brenda pelerinës, u ngrit në lartësinë e kraharorit, Muhamedi, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e mori atë ngadalë dhe e vendosi në vendin e tij. Në këtë mënyrë u zgjidh problemi.

Ebu Umejje mori frymë lehtë. Nuk e kishte menduar se do të ishte kaq e lehtë zgjidhja e këtij problemi, të cilit nuk po i bënin dot ballë që prej disa ditësh. Tha me vete: "Muhamedi, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, nuk është vetëm një besnik, por njëkohësisht është edhe një gjeni..."

Në këtë mënyrë, Zotëria i gjithë botëve, duke treguar shembullin e një largpamësie të pashoqe e zgjidhi këtë problem dhe pengoi një përleshje të mundshme, që do të lindte midis fiseve.



# KUSH DO TË TË SHPËTOJË?

Edhe për shokun e tij më të dashur nuk mendonte më si për veten e tij dhe nuk i besonte sa vetes, ndonëse deri tani ishin si mish e thua. Hanin dhe pinin së bashku. Kishin një miqësi përtej vëllazërisë. Lidhja që kishin me njëri-tjetrin, shpeshherë tregohej me lakmi nga Mekasit. Miqësia e dy shokëve po qarkullonte gojë më gojë në qytetin e Mekës si një proverb.

Desuri po shëtiste brenda dhomës, nga njëra anë në tjetrën. Shqetësimi që kishte në zemër nuk po i dilte në asnjë farë mënyre. Gotën që kishte në dorë, e flaku për tokë me forcë. U inatos dhe tha: "Të gjitha këto janë për shkak të Muhamedit." Duke shtrënguar grushtet tha: "Po të mos kishte ardhur ai, ne nuk do të përçaheshim. Shokun që doja më shumë, tani e kam një armik të fortë. Muhamedi, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e bëri edhe atë të besonte në fenë islame, duke ndikuar tek ai. Kjo duhet të ketë një hakmarrje dhe duhet të gjej një zgjidhje për të. Përndryshe do t'i humbas një e nga një të gjithë shokët e mi." Menjëherë vendosi shpatën në brez. Ktheu kurrizin me shpejtësi dhe doli jashtë.

Desuri ishte i fortë, energjik dhe mundës. Kishte një karakter që e thyente atë që kapte dhe u shtinte frikën të gjithëve. Kishte ngulitur në mendje vrasjen e Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Për këtë, e ndoqi Profetin tonë të nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, me ditë të tëra, pa vënë gjumë në sy. Në çdo moment e



përgjonte atë në gatishmëri, si të ishte një çakall. Do ta shtrëngonte atë në një cep dhe do t'ia merrte shpirtin këtij njeriu fisnik.

Një ditë, Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ishte shtrirë dhe po flinte nën hijen e një peme. Pranë nuk kishte asnjë njeri. Desuri e gjeti më në fund rastin. Iu afrua atij tinëz. Tërhoqi shpatën dhe qëndroi te koka e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Në atë çast Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i hapi sytë përgjysmë. Desuri me kryelartësi qeshi dhe tha, duke u tallur:

- Tani kush do të të shpëtojë nga dora ime?

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ia ktheu shumë qetë dhe me gjakftohtësi:

- Mua më shpëton Allahu!

Desuri u zbeh menjëherë dhe u rrëzua në shesh sikur ta kishte qëlluar dikush në kraharor. Ai u vërvit në një krah dhe shpata e tij në krahun tjetër. Në atë moment, Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u hodh me shkathtësi nga vendi dhe kapi shpatën që kishte rënë në tokë.

I qëndroi Desurit te koka dhe i tha:

- Po tani, ty kush do të të shpëtojë nga dora ime?

Desuri ishte i hutuar. Ishte kthyer përmbys, pa kuptuar se çfarë kishte ndodhur. Profetin e nderuar, të cilin e sulmoi pak më parë për ta vrarë, tani e shikonte duke qëndruar te koka e tij. Desurit iu drodh zëri. Nga balli filluan t'i rridhnin djersë. E vështroi atë, duke iu përgjëruar me sy. I tha, duke belbëzuar:

- O Muhamed! Mua nuk më shpëton dot njeri, përveç teje.

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, nuk duroi dot. E mëshiroi duke e lënë të lirë dhe i tha: "Ngrihu, ik tani në rrugën tënde!" Megjithatë ai mund ta vriste atë pikërisht aty ose mund ta ndëshkonte rëndë, duke u dhënë urdhër shokëve të tij. Por ky njeri i dashur e madhështor, tregoi se ishte dërguar mëshirë për të gjitha botët.

Desuri u ndikua shumë nga sjellja plot mëshirë e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Nuk u kthye më te vendi nga kishte ardhur. E kuptoi që ishte në rrugë të gabuar. Këtë herë iu gjunjëzua Profetit Fisnik, të cilin donte ta vriste pak më parë. Tha fjalën e dëshmisë: "Edhe unë ju besoj juve. Ti, me të vërtetë, je Profeti më i mirë që je dërguar te këta njerëz. Ju lutem, më pranoni edhe mua midis jush!"

# DUA PARATË E MIA

Sot mërzitja e Selamit të linte pa fjalë. Plaçkën që kishte marrë me çmim të lirë, e hoqi për një fitim të mirë. Fërkoi duart me shumë gëzim dhe nxori qesen e parave. Paratë i numëroi përsëri e përsëri. Qeshi me të madhe duke thënë: "Kush mund të na e kalojë në tregti ne çifutëve?"

Zëri i të qeshurës e bëri kureshtar Ahtabin, fqinjin e dyqanit të Selamit. Mbi tendë la thesin e grurit që kishte në dorë dhe erdhi pranë Selamit, duke i thënë: "Çfarë ke Selam, gjete thesar në Detin e Zi?"

- Zëre se e gjeta, vëlla Ahtab. Në tregun e Medines, askush nuk ka fituar para aq sa fitova unë sot. Kush do të gëzohet, po s'u gëzova unë?

- Sikur të kisha edhe unë mundësi të gëzohesha sa ti?

- Pse, ke ndonjë hall?

- Këta myslimanët... Para se të vinin në Medinë, e gjithë fuqia ekonomike e Medinës ishte në dorën tonë; ndërsa tani edhe ata filluan të hyjnë në tregun e Medinës. Kam frikë se pas njëfarë kohe, për shkak të tyre, do të humbasin privilegjin edhe fitimet tona...

Selami vuri duart mbi supin e Ahtabit, duke qeshur:

- Shiko çfarë gjëje po mendon, ndërkohë që goja e



Muhamedit dhe e shokëve të tij mban erë, për shkak të urisë. Ata janë njerëz të varfër. Në çdo kohë kanë nevojë për para, domethënë për ne...

- Po, ndoshta ke të drejtë. Herën e kaluar Muhamedit, kur po bënte pazar tek unë, nuk i mjaftuan paratë dhe u detyrua të merrte borxh.

Selami ndryshoi menjëherë shprehjen e fytyrës. I tha Ahtabit, duke menduar se kishte bërë një gabim të madh:

- Të lutem miku im, - i tha. U jepet borxh myslimanëve? Si do ta paguajë borxhin Muhamedi, kur ai është në një hall kaq të madh? Nesër shko herët te Muhamedi.

Kërkoji atij të paguajë menjëherë borxhin.

- Por afati nuk është plotësuar ende...

- Në fakt!.. E, përsëri shtrëngoje atë. Përndryshe nuk i merr dot paratë e tua. Mos më thuaj pastaj se nuk të paralajmërova.

Ahtabi po e ndiqte fshehurazi të Dërguarin e Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Prej tij kishte vënë re shumë karakteristika të mira; por përsëri, nuk ishte vërtet i sigurt nëse ishte apo jo një profet i dërguar nga Allahu, ashtu siç përshkruhej në Teurat. Aty shkruhej se Ai ishte me temperament tolerues dhe i butë, përkrah shumë veçorive të mira të profetit që do të vinte.

Vallë, a ishte me të vërtetë i butë Muhamedi. sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem? Duhej ta provonte dhe t'i kërkonte borxhin, pa u përmbushur afati. Mbase kjo do të ishte për të një shans i mirë.

Të nesërmen erdhi me hapa të shpejta në shtëpinë e Muhamedit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Filloi të trokiste me forcë në derën e Profetit të nderuar, pa iu frikësuar Umerit, radijall-llahu anhu dhe shokëve të tij të nderuar, të cilët po prisnin përreth shtëpisë së tij.

- O Muhamed, - i tha, - dil jashtë! Më kthe menjëherë borxhin që më ke marrë!

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i cili dëgjoi zërin e Ahtabit, erdhi pranë tij mes shikimeve të nervozuara të shokëve të tij të nderuar. Me një shprehje të

qetë tha:

- Po, ty të kam marrë hua; por afati i saj nuk ka mbaruar ende. Do të ta paguaj atë, kur t'i vijë koha.

Ahtabi filloi të fliste sa andej-këndej, duke ngritur zërin edhe më shumë:

- Ju, sido qofshi, kështu jeni që të gjithë. Gjithnjë i vononi borxhet. Nuk do të të jap asnjë borxh tjetër...

Umeri po shikonte Ahtabin, i cili po i fliste në mënyrë të paturpshme Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, të cilin e donte me gjithë shpirt. Nuk duroi dot më dhe u hodh, duke thënë:

- O Ahtab, ruaj kufirin! Betohem për Allahun se, po të mos ishim në shtëpinë e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, do të t'i nxirrja sytë.

Qortimi i Umerit, si një vullkan i shpërthyer e frikësoi Ahtabin. Filloi të dridhej... Mendonte fundin e tij.

Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e qetësoi Umerin dhe i tha:

- O Umer! Allahu të begatoftë! Ne prisnim nga ti një sjellje më të mirë. Do të ishte më mirë që të kërkoje prej meje t'ia ktheja borxhin me të mirë. Ndërsa prej tij të kërkoje të sillej më me mirësjellje dhe të priste afatin e borxhit.

Ahtabi mbeti i hutuar ndaj fjalëve moralmirë të Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, sepse në këtë çështje Ai



ishte në të drejtë. Afati i borxhit nuk ishte plotësuar ende, veç kësaj, ishte ofenduar në shtëpinë e tij. Mund ta dëbonte dhe ta qortonte atë; por ai nuk veproi kështu.

Më në fund, ndjenjat e Ahtabit ndryshuan. Koncepti i tolerancës në Islam ia zbuti zemrën e ngurtësuar. U bind se Muhamedi, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ishte Profeti, për të cilin rrëfehej në Teurat. Pa humbur kohë u bë mysliman.



# ZEMRA IU MBUSH ME DASHURI

Xhamia e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, si përherë, kishte një qetësi të ëmbël.

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, po bisedonte me shokët e tij. Po u shpjegonte durimin, dashurinë dhe mëshirën. Në atë kohë, në xhami hyri një njeri i varfër. Njeriu  që sapo hyri, kishte dëgjuar prej shumë njerëzve për bujarinë e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Shkoi drejt Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe i tha: “Selamun alejkum”. Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ia ktheu selamin me një fytyrë plot dashuri. Pastaj e  pyeti për hallet e tij.

- Mos u druaj! - i tha. Po pate ndonjë nevojë, na e thuaj!

Në fytyrën e varfanjakut u shfaq një buzëqeshje. Sikur e priste një pyetje të tillë.

- O i Dërguari i Allahut, - i foli me gjysmë zëri, - unë jam i varfër. Dua të më jepni ndonjë gjë, të më ushqeni me diçka.

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, që nuk



refuzonte asnjë të varfër, në atë çast i dha çfarë kishte në dorë. Por njeriut nuk iu dukën të mjaftueshme. Buzëqeshja që kishte në fytyrë, i humbi menjëherë. Filloi të murmuriste.

- Të tjerëve... sikur u jep më tepër. Ndërsa mua më dhe shumë pak.

Sahabët që ishin në xhami, u nxehën shumë ndaj sjelljes së pahijshme të njeriut. Donin ta nxirrnin me forcë nga xhamia. Por Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i pengoi. U kërkoi sahabëve të qetësoheshin. Pastaj e mori njeriun dhe e çoi në shtëpinë e tij. I dha shumë sende të nevojshme dhe e pyeti:



- A je i kënaqur?...

- Po... mua më dhe më tepër. Allahu ta shpërbleftë me të mira! Zoti im të begatoftë ty dhe familjen tënde! – i tha i kënaqur njeriu i varfër.

Pas fjalëve të këtij njeriu, i Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, vazhdoi bisedën:

- Shko te shokët e mi e thuaju këto fjalë të bukura që më the mua, në mënyrë që të mos mbetet asnjë inat në zemrat e tyre.

Varfanjaku u çudit shumë. Sado që ishte sjellë vrazhdë, Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, po sillej

ndaj tij me shumë mirëkuptim dhe mirësi. Zemra e varfanjakut ndjeu ngrohtësi të thellë për të. Menjëherë shkoi te sahabët. U tregoi kënaqësinë ndaj Profetit dhe u kërkoi ndjesë për sjelljen e tij të vrazhdë.

Mërzitja e sahabëve të nderuar ndaj tij kishte kaluar. E përqafuan atë, si të mos kishte ndodhur asgjë.

Varfanjakut iu largua urrejtja që kishte në mendje. Vendin e urrejtjes e kishin zënë dashuria dhe mëshira. Ndërsa zemra e tij ishte mbushur me mirësjellje dhe tolerancë. Nuk e kishte ndjerë veten më të pasur se sot, me tërë këto virtyte...



# ENGJËJT PO TË DËGJONIN...

Sa i kthjellët dhe i ndritshëm ishte qielli!.. Si një botë pa fund..! Kishte me mijëra, ndoshta me miliona yje. Ishin pranë njëri-tjetrit, por asnjëri nuk e prekte tjetrin. Disa janë më të shndritshëm, disa të tjerë dritësojnë më pak. Po bota, në të cilën jetojmë?.. Ajo është si një thërrmijë në këtë gjithësi të madhe... Edhe ajo shëtit në këtë hapësirë ashtu si këto yje. Shëtisin me një harmoni të caktuar, nuk e prishin atë. Mirëpo, gjithë kjo harmoni, për çfarë? Për kë?..

Usajdi u çlirua nga mendimet dhe erdhi në vete, kur hingëlloi kali që qëndronte pranë tij. Pa në rrugë se mos vinte ndonjë njeri. S'po vinte askush. U zhyt përsëri në mendime... Ajo panoramë e bukur që iu shfaq qëparë në mendje, tani i ishte shpërndarë. Megjithatë, përbrenda i kishte mbetur një ndjenjë e papërshkrueshme... Iu duk sikur kishte arritur enigmën e krijimit të gjithësisë.

Kur përfshihej nga këto ndjenja, Usajdi menjëherë shtrëngohej fort pas Librit madhështor (Kuranit). U ngrit nga vendi. Mori Kuranin, që ndodhej në një vend pak të lartë. Në fillim, tregoi respekt dhe nderim për të. Pastaj hapi ngadalë faqet e tij. Filloi ta lexonte nën dritën e hë-

nës së plotë, që rrinte varur si një kandil në qiell.

Zëri i ngjirur i Usajdit po përhapej valë-valë dhe po ngjitej në qiell. Gjithësia ishte përfshirë nga një heshtje e madhe. Nuk ndihej asnjë kërcitje. Gurët toka, pemët dhe insektet e shumëllojshme..., të gjithë, sikur po dëgjonin Kuranin që po lexohej me ëmbëlsi. Papritur, kali i Usajdit u tremb. Usajdi u frikësua. E ndërpreu menjëherë leximin. Hodhi sytë sa majtas djathtas. Vallë, çfarë ishte ajo gjëja që e trembi kalin? Përreth s'kishte gjë. I lidhi më të shtrënguara frerët e kalit...

Mori me dorë faqet e Kuranit dhe nisi t'i lexonte përsëri. Lexoi pak dhe ja, kali u tremb përsëri. Usajdi ndërpreu përsëri leximin. Ku e kishte hallin ky kalë? Pse po bëhej kryeneç, pa arsye? Ngriti kokën nga qielli, të gjente një rrugëzgjidhje. Të lutem, o Allahu im! Çfarë ishte ajo? Një re, brenda së cilës ndriçonin kandilat plot dritë, po humbiste duke u ngjitur lart. Usajdit i filluan ethet. Zemra filloi t'i rrihte fort. Nuk po u jepte dot ndonjë kuptim atyre që po shikonte. Sytë i kishte akoma në qiell. Mos ndoshta po shikonte ndonjë iluzion?..

Kur u bë mëngjes, shkoi te Profeti (a.s.). I rrëfeu me detaje ndodhinë e mbrëmshme.

I shpreu se në atë moment e kishin pushtuar emocionet dhe u detyrua të ndërpriste leximin e Kuranit. Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i buzëqeshi Usajdit dhe i tha:

- Ah, Usajd! Përse e ndërpreve leximin? Ata që shiko-



ve ishin engjëjt, të cilët po vinin për të dëgjuar ty. Po të kishe vazhduar leximin, ata do të dëgjonin ty dhe, kur të bëhej mëngjes, të gjithë do të mund t'i shihnin ata...

Usajdi u pushtua nga një ndjenjë e përlotur. Gëzimi i shpërndahej valë-valë në gjithë trupin.

"Domethënë, ata erdhën vetëm për të dëgjuar Kuranin, që po lexoja unë apo jo?"

Usajdi e priti me ankth mbrëmjen tjetër, për të parë përsëri engjëjt. Lexoi për orë të tëra Kuran me zërin e tij si bilbili. Por nuk po i shihte më engjëjt. Natën e së nesërmes lexoi përsëri Kuran. Lexoi përsëri Kuran edhe natën e së pasnesërmes.



Kështu netët, muajt dhe vitet ndoqën njëri-tjetrin. Usajdi nuk arriti më t'i shihte engjëjt që kishte parë para disa vjetësh, por, sa herë që lexonte Kuran, i ndjente përherë ata pranë tij.



# HEROI QË MBRON ATDHEUN

Dy ushtarë, armiq të tërbuar, thyen derën dhe hynë brenda me forcë. Sado që u dëgjuan disa rrugica më tej britmat e atyre që ishin në shtëpi, askush nuk u erdhi në ndihmë. E plaçkitën plotësisht shtëpinë. Ndërsa nënën e rrëmbyen, duke e tërhequr zvarrë...

Kur u zgjua, Semure ishte shumë i lodhur. Frymëmarrja iu shpeshtua dhe zemra po i rrihte shumë. U vërvit menjëherë dhe shkoi te dhoma e nënës së tij. U qetësua, kur pa se ajo po flinte. U shtri përsëri për të fjetur, por gjumi s'e zinte. Nuk i kishte shpëtuar ndikimit të ëndrrës. Zemra po i rrihte ende, sikur do t'i dilte nga vendi. U drejtua tek caku i vendit, ku ishte shtrirë më parë. Vendosi kokën midis dy duarve dhe u zhyt në mendime.

Të nesërmen, në Medine do të zhvillohej një luftë e madhe. Nuk kishte mbetur askush pa dëgjuar se ushtria armike, afërsisht prej 3000 vetash ishte afruar shumë drejt Medines. Madje lajmi se do të vinin për të djegur dhe shkatërruar Medinen, kishte ditë që po qarkullonte gojë më gojë. Semure ngriti kokën dhe pa i hutuar murin me tulla që kishte përballë. Po sikur të pushtohej atdheu i tyre nga armiqtë?.. Po sikur t'i ndodhte ndonjë gjë nënës?.. Shtrëngoi dhëmbët, duke thënë: "Jo, jo!" Këto nuk donte

t'i sillte ndër mend.

Tha: "Në këtë luftë duhet të marr pjesë edhe unë. Atdheun duhet ta mbroj heroikisht edhe unë." Por, a e pranojnë në luftë një pesëmbëdhjetë vjeçar?..

. . .

Ishte e shtunë. Retë e zeza, të cilat kishin mbuluar qiellin, sikur lajmëronin se lufta do të zhvillohej e ashpër.

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, veshi parzmoren dhe kaloi në krye të ushtrisë. Përafërsisht 1000 ushtarë myslimanë po prisnin në gatishmëri. Edhe Semure, bashkë me babain e tij, ishin në mes të ushtarëve. Në zemër kishte një entusiazëm të papërshkrueshëm. Pikërisht në këtë çast, lajmi se Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, kishte kthyer për në Medine shumë fëmijë, e shqetësoi atë. Zemra filloi t'i dridhej nga frika. Ai nuk donte të kthehej në Medine. Kishte ardhur për të mbrojtur atdheun. Kur pa se Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, iu afrua pranë, ngriti majat e gishtërinjve të këmbës dhe u mundua të dukej shtatlartë. Fryu gjoksin dhe zgjeroi shpatullat. Por përpjekja e tij nuk pati dobi. Atij iu kërkua të kthehej në Medine bashkë me moshatarët e tij.

Në zemrën e Semures ra një dëshpërim. Iu mbushën sytë. Shikoi nga babai me lotët që po i rridhnin në faqe. Nuk e pranonte dot kthimin. Megjithëse ishte i vogël në moshë, donte të luftonte edhe ai sup më sup me ushtarët myslimanë. Në mendje i erdhi ëndrra që kishte parë. Mblodhi grushtin. U bë gati t'i thoshte babait të tij: "O baba! Lutju Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, të më



lejojë edhe mua të marr pjesë në luftë." Në atë moment e inkurajuan ato që u thanë pak më përpara.

"O i Dërguri i Allahut! Rafiu gjuan mirë me shigjeta. Prej tij kemi dobi në luftë. Ju lutemi, mos e ktheni atë mbrapsht!"

Semure nuk mundi të dëgjonte më tej, kur mësoi se Rafiu do të merrte pjesë në luftë. Tha me vete: "Unë jam bashkëmoshatar i Rafiut. Në qoftë se ai do të pranohet në ushtri, duhet të pranohem edhe unë. Nëse Rafiu është i aftë në gjuajtjen e shigjetave, unë jam i aftë në mundje." Kapi dorën e babait të tij dhe tha: "Baba! Rafiu u pranua në ushtri. Ndërsa po të bëjmë mundje, unë e mund Rafiun. Edhe unë jam i aftë dhe i fortë sa ai. Lutju të Dërgua-

rit të Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, për mua... Të luftoj edhe unë!"

Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e priti me buzëqeshje këtë lutje dhe tha: "Meqenëse është kështu, le të bëjnë një mundje të dy." Menjëherë u formua një rreth i madh. Semure mblodhi të gjitha fuqitë dhe iu vërsul Rafiut. U ndesh me të. Një ndeshje që i la të gjithë në ankth. Herë dilte sipër Rafiu e herë Semure. Kjo zgjati për disa minuta. Pastaj me një lëvizje, Semure e hodhi në shpatulla Rafiun.

Kur pa guximin e Semures, Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i dha leje të merrte pjesë në luftë. Ia vlente të shihje gëzimin e Semures. Me atë entusiazëm e përqafoi Rafiun. I pëshpëriti në vesh, duke thënë: "O vëllai im i dashur, sot do të luftojmë sup më sup."

. . .

Lufta e Uhudit përfundoi afër ngrysjes së ditës. Armiqtë ishin dëbuar.

Prej atyre që ishin të gëzuar më shumë ishte, pa dyshim, Semure. Tani, me të vërtetë, ai po përjetonte kthimin në Medine si një hero në sytë e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.



# TASI ME QUMËSHT

Ebu Hurejre ishte i varfër. Në kopshtin e tij nuk lulëzonte asnjë pemë. Barkun e ngopte me ato që i ofronin myslimanët. Shpesh lidhte gurë në bark, për shkak të urisë. Kështu që, dhembjen që vinte nga uria, e ndjente më pak.

Atë ditë po vuante përsëri nga uria. Fytyra e tij ishte më e bardhë se përherë. U rrëzua në tokë i rraskapitur. U përpoq të largonte dhembjen e barkut, duke e shtypur me forcë me majat e gishtërinjve. Nuk ishte bërë asnjëherë kaq keq. Madje edhe gurët që kishte lidhur rreth barkut, tashmë nuk i bënin dobi. Mblodhi veten dhe u ngrit në këmbë me vështirësi. Sado që e kishte të vështirë, bënte përpjekje dhe e hidhte veten në anë të rrugës, ku kalonin njerëzit. Ndoshta dikush nga kalimtarët do ta kuptojë gjendjen e tij të mjerueshme dhe mund t'i japë disa kafshata bukë ose ta ftojë në shtëpinë e tij.

Në krye të rrugës pa Ebu Bekrin, radijall-llahu anhu, i cili u shfaq duke ardhur drejt tij. Në faqet e tij të thara u përhap vetvetiu një buzëqeshje. Priti me shumë shpresë t'i vinte pranë ky njeri bujar, që ta pyeste për shëndetin e tij. Por, Ebu Bekri, radijall-llahu anhu, i dha selam (e përshëndeti) dhe i kaloi pranë si era. Më pas u shfaq Umeri, radijall-llahu anhu. Edhe ai kaloi pa vënë re gjendjen e tij.

Ebu Hurejre, radijall-llahu anhu, mbeti vetëm. Buzëqeshja që ndriçonte fytyrën, i humbi menjëherë. Ngriti kokën dhe vështroi dyert e shtëpive që ndodheshin pak më përpara. Shkoi te dera, që kishte pamjen më të mirë. Goditi çokun e derës disa herë. Donte t'u tregonte hallin

e tij. Donte t'u thoshte: " Më jepni një kafshatë bukë, për hir të Allahut!"

Në momentin kur po mendonte se iu shteruan shpresat, dëgjoi një zë që i tha:

- Më ndiq nga pas, o Ebu Hurejre!

Ky ishte një urdhër. Ndërsa ai që e jepte këtë urdhër ishte Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Shpresat e humbura të Ebu Hurejres, radijall-llahu anhu, u ngjallën, u bënë me krahë dhe zunë vend përsëri në zemrën e tij.

- Po vij menjëherë, o i Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem", - tha duke lëvizur buzët e plasaritura.

Shkuan bashkë te shtëpia e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Ebu Bekri, radijall-llahu anhu, priti te dera.

- Të hyj, o i Dërguari i Allahut?

- Po.

Në shtëpinë e ngushtë dhe me tavan të ulët të Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, gjendej vetëm një tas me qumësht. Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e mori tasin dhe pyeti njerëzit e shtëpisë:

- Po ky qumësht..?!

- Na e dhuruan..., - i thanë.

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u kthye nga Ebu Hurejre dhe i tha:

- O Ebu Hurejre, ftoji edhe ata që janë në Suffe.

Suffe ishte një vend prej tende, që ndodhej pranë shtëpisë së bekuar të Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Ata që banonin aty, nuk kishin as familje dhe asgjë prej gjëje. Ata ishin mysafirët e fesë islame. Kur të Dërguarit të

Allahut i vinte ndonjë dhuratë, ajo ndahej për të Dërguarin e Allahut, si dhe u dërgohej edhe të tjerëve.

Ftesa që u bëri Profeti i dashur, salallahu alejhi ue sele, banorëve të Suffes, nuk i pëlqeu shumë Ebu Hurejres. Gati sa nuk i tha:

"O i Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem! Me këtë qumësht vetëm unë mund të ngopem. Nëse fton edhe banorët e Suffes, nuk do të mbetet asgjë për mua!"

Por e kapërdiu. Nuk mundi t'ia thoshte. Nuk kishte rrugë tjetër, veç të zbatonte urdhrin e të Dërguarit të Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.

Ebu Hurejre u nis te banorët e Suffes, për t'i ftuar. Rrugës bënte me vete këtë llogari.

"Kur i dhurohej ndonjë gjë Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, në fillim ia jepte njeriut që kishte në të djathtë të tij. Sidoqoftë... unë duhet të gjej një mundësi për t'u ulur më përpara se të tjerët në të djathtë të Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem."

Ky mendim e emocionoi atë si asnjëherë tjetër. Ftoi banorët e Suffes dhe, kur hynë te shtëpia e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ai nuk i kishte shpëtuar ende ndikimit të këtij emocioni. Banorët kërkuan leje dhe u ulën.

Ebu Hurejre u ul menjëherë në të djathtë të Profetit të nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, siç e kishte planifikuar më parë. Mori tasin me qumësht që iu zgjat dhe me padurim deshi ta afronte në buzë. Por ndaloi menjëherë. Sepse Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, po i thoshte:

- Ebu Hurejre, dhurojua më parë mysafirëve tasin me qumësht.

Ebu Hurejre nuk kundërshtoi. Duke iu dridhur dora, fi-

lloi t'u ofronte atyre tasin me qumësht. Secili nga miqtë e merrte tasin, pinte deri sa ngopej dhe pastaj ia jepte shokut. Ebu Hurejres i shkëlqenin sytë, sa herë që pihej qumësht. Sepse qumështi nuk po shterohej. Pasi piu edhe i fundit, Ebu Hurejre mori tasin dhe ia dha të Dërguarit të Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i buzëqeshi Ebu Hurejres, i cili nuk po largonte dot habinë:

- Ebu Hurejre, ne të dy mbetëm pa pirë qumësht.

- Po, o i Dërguari i Allahut.

- Ulu, pi edhe ti.

Ebu Hurejre mori tasin dhe filloi të pinte qumësht. Sa herë që pinte, i vinte oreksi edhe më shumë. Kur e kuptoi se po e shikonin të pranishmit në atë vend, e largoi nga buza tasin me qumësht. Kur Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i tha: "Pi edhe pak!", ai filloi të pinte përsëri me të njëjtën dëshirë. Kur po pinte, Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i thoshte herë pas here: "Pi akoma, pi akoma..." Më në fund, Ebu Hurejre nuk duroi dot më dhe i tha:

- Betohem për Allahun, i cili të ka dërguar ty Profet, nuk më mbeti më vend për të pirë. Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i tha:

- Atëherë ma jep mua tasin. E piu vetë atë që kishte mbetur, duke thënë: **BISMILAH!**



# PO TË ISHTE EDHE VAJZA IME

Tek unë erdhi një grup grash të pasura të fisit Mahzum dhe po argëtoheshin. Sofrat ishin shtruar në qendër të një salloni të madh. Shërbëtoret po këndonin nën shoqërimin e defit. Të ftuarit po përjetonin një mbrëmje madhështore.

Ky argëtim zgjati deri në mesnatë. Në momentin kur të gjithë po ktheheshin për në shtëpitë e tyre, u dëgjua një britmë:

- Ka hajdutë! Më vodhën gjerdanin!

Dyert u mbyllën menjëherë. Të gjithë shërbëtorët u rreshtuan në radhë. U kontrolluan përsipër një e nga një. Gjerdani nuk u gjet. Kontrolli u bë edhe njëherë; por, gjerdani nuk u gjet tek askush. Si ishte e mundur? Që kur filloi argëtimi, askush nuk kishte dalë jashtë. Në qoftë se gjerdanin nuk e kishin vjedhur shërbëtorët, atëherë kush mund ta kishte vjedhur? Të gjithë të pranishmit në festë ishin aristokratë dhe të pasur. Ishte e pamundur të mendohej se do të merrnin guxim për një gjë të tillë.

Më në fund, u vendos të kontrolloheshin të gjitha gratë, pa përjashtim. Situata u përkeqësua, kur i erdhi radha njërës nga grave aristokrate të fisit Mahzum. Ajo filloi të kundërshtonte duke thënë: "Mua nuk mund të më kontro-

lloni. Unë jam prej grave më të pasura të këtij fisi!”

Gratë e tjera e kundërshtuan atë, duke i thënë:

- Duhet të kontrolloheni edhe ju, ashtu siç u kontrolluan të gjithë.

Ajo nuk i lejoi që të kontrollohej, me gjithë këto kundërshtime. Më në fund, e nxori gjerdanin nga beli dhe e flaku për tokë. Pastaj filloi të sillej sikur s'kishte ndodhur asgjë.

Pas një kohe të shkurtër, kur Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, dëgjoi për këtë ngjarje, dha urdhër që të ndëshkohej gruaja që kishte vjedhur gjerdanin. Ky urdhër e shokoi shumë fisin Beni Mahzum. Gruaja që do të ndëshkohej nuk ishte një grua si gjithë të tjerat, por ishte një prej grave aristokrate dhe të pasura të këtij fisi.

Për t'i dhënë zgjidhje kësaj çështjeje, Paria e fisit Beni Mahzum u mblodh në shtëpinë e kryetarit të fisit dhe po priste me ankth. Askujt nuk iu ndie zëri. Në këtë çast po binte dera me forcë. Djali i kryetarit të fisit u ngrit dhe hapi derën deri në gjysmë. Ai që kishte ardhur ishte një Kurejshi. Hyri me shpejtësi. Pa përshëndetur me selam, tha:

- Ky është një urdhër që na cënon dinjitetin. Duhet të ketë patjetër një zgjidhje.

Njëri nga të pranishmit tha:

- Duhet të ketë një mënyrë për të bindur Profetin, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, që të heqë dorë nga ky ndëshkim.

Dikush tjetër ndërhyri në bisedë, duke thënë:



- Jo, kjo është e pamundur...

Burri prej Kurejshëve u hodh i emocionuar:

- Në rregull! E gjeta - tha. Është njëri, të cilin Profeti Muhamed, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e do shumë. Usame, biri i Zejdit. T'ia dërgojmë këtë djalosh atij si ndërmjetësues. T'i tregojmë Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, se gruaja që vodhi ishte shumë fisnike dhe e nderuar, se është gati t'ia paguajë asaj dyfish, sa të jetë vlera e gjerdanit të vjedhur dhe t'i kërkojmë atij që t'i lutet Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ta falë.

Ky mendim i qetësoi të gjithë. Me të vërtetë, Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e donte shumë Usamen dhe nuk ia bënte fjalën dysh. Menduan se ai do ta pranonte këtë lutje të Usames.

Pa humbur kohë, shkuan pranë Usames dhe ia rrëfyen ngjarjen. Në fund i kërkuan të shkonte te Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe t'i lutej. Ata që kishim ardhur, ishin nga farefisi i Usamës. Prandaj, ai nuk donte t'i fyente. Shkoi direkt pranë Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, pa menduar se si do ta priste ai këtë propozim. Me një zë të dridhur, i tha:

- O i Dërguari i Allahut! Siç e dini edhe ju, një grua aristokrate nga fisi Beni Mahzum ka vjedhur. Keni dhënë urdhër që gruaja të ndëshkohet. Paria e fisit më kërkoi që t'ju lutesha Ju, për të hequr ndëshkimin. Për këtë, më thanë se janë gati të bëjnë çdo gjë që kanë në dorë.

Fytyra e bekuar e Profetit të nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u skuq menjëherë. Pasi u mendua, tha:

- O Usame! Po bën ndërmjetësim për të mos zbatuar një ndëshkim, që ka urdhëruar Zoti ynë. Betohem për Allahun se, po të kishte vjedhur çupa ime Fatimja, do ta ndëshkoja edhe atë pa kundërshtim.

Usame heshti. E kishte zënë turpi. Nëse do të çahej toka, do të hynte në thellësinë e saj. Sa kishte gabuar!..

U ngrit në këmbë dhe shkoi pranë fisit Beni Mahzum, i cili po e priste atë me shpresë.

Usame u kumtoi vendimin e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.



# URDHËRONI NË SHTËPINË E XHABIRIT!..

Pas tylit të dritares që po tundej, jehoi një zë: “O popull! Politeistët e Mekës do të sulmojnë Medinen me një ushtri të madhe. Prandaj, qyteti ynë i Medines do të mbrohet duke hapur një kanal të madh rreth e përqark qytetit. Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u bën thirrje të gjithë burrave për të hapur kanalin.”

Kjo thirrje e tellallit, zbriti në kraharorin e Xhabirit, si një grusht. Tha me vete: “Përsëri?” dhe përfundoi fjalinë duke thënë: “Çfarë s’kemi hequr për vite të tëra nga idhujtarët e Mekës. Na plaçkitën shtëpitë, kopshtet e vreshtat tona; dhe çdo gjë që kemi. Morën jetën e shumë njerëzve të pafajshëm. Sikur nuk mjaftuan këto, tani duan të na marrin edhe duart.”

Vrapoi drejt Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i cili po merrte kazmën dhe lopatën. Edhe Xhabiri mori kazmën e tij.

Gërmimi i kanalit kishte filluar. Qindra njerëz po punonin pa u lodhur. Edhe Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ishte midis atyre që mbanin dhé. Xhabiri u dha me gjithë fuqinë krahëve. Me atë vrull goditi kazmën në tokë.



. . .

Që atëherë kishin kaluar tri ditë. Xhabirit nuk i kishte mbetur më energji për të punuar. Ishte munduar të mposhtte urinë me thërrime buke, për ditë të tëra. Barku gati sa s'i ishte ngjitur me kurrizin për shkak të urisë. Nuk kishte më mundësi të duronte. Do të merrte leje nga i Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, për të shkuar në shtëpi që të hante ndonjë gjë. Por, kur i erdhi pranë Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, mbeti i ngrirë. Fytyra e bekuar e më të dashurit të njerëzimit ishte zbehur prej urisë. Megjithëkëtë, po punonte pa rënë në sy të askujt.

Xhabirit iu bë ngërç në zemër. Sytë i lotuan. Nuk dinte ç'të bënte. Iku në shtëpinë e tij me hapa të shpejtë, pa i

thënë asgjë njeriut. Bashkëshortes i tha:

- Grua, zotërinë tonë e pashë shumë të uritur. Nuk durova dot. Shih, çfarë kemi në shtëpi ndonjë gjë, dhe t'ia ofrojmë...

- Kemi pak elb dhe një cjap.

Xhabirit i shndritën sytë. Iu ndriçua zemra. Tha: "Në rregull, shumë mirë! Unë po ther cjapin, ndërsa ti bluaj elbin dhe bëje bukë. Të bëjmë një bukë të shijshme dhe të ftojmë Profetin tonë, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem."

Për një kohë të shkurtër, burrë e grua vendosën ushqimin në vatër. Xhabiri vrapoi dhe takoi Profetin tonë, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.

- O i Dërguari i Allahut! Kemi përgatitur pak ushqim për ju. Urdhëroni tek ne bashkë me disa shokë.

- Çfarë ke përgatitur, o Xhabir?

Xhabiri i tregoi. Profeti i dashur ,sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, tha duke buzëqeshur:

- Një ushqim, sa i shumtë, aq edhe i mirë. Shko te gruaja jote dhe thuaji asaj, të mos e nxjerrë ushqimin nga vatra pa ardhur unë.

Pastaj i thirri me zë të lartë myslimanët që  gërmonin kanalin dhe tha:

- O njerëz! Vëllai ynë Xhabiri, na fton për të ngrënë te shtëpia e tij.

Në atë moment, pikat e djersës që i rridhnin nga faqet, i njomën mjekrën. Iu duk sikur mbi kokë ishte derdhur ujë i nxehtë. Iu mbajt fjala. Nuk dinte çfarë të thoshte...

Njerëzit lanë punën dhe vërshuan për te shtëpia e Xhabirit. Vrapoi me shpejtësi edhe Xhabiri për në shtëpinë e tij, pa gjetur mundësinë që t'i thoshte: "O i Dërguari i Allahut! Nuk kam bërë përgatitje për kaq veta."

- Grua, e kemi ngushtë punën. I Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, po vjen me një ushtri njerëz. Si do t'i ngopim..?

Gruaja e Xhabirit mblodhi veten dhe e pyeti bashkëshortin:

- Ti i ftove aq njerëz për të ngrënë?

- Jo, Zotëria ynë i ftoi.

- E di Zotëria ynë sa ushqim kemi përgatitur?

- Po.

- Atëherë nuk është nevoja të shqetësohemi.

Kjo përgjigje ia lehtësoi disi shpirtin Xhabirit.

Pas pak, Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, erdhi te shtëpia e Xhabirit bashkë me rreth njëmijë veta, të cilët kishin ditë të tëra që nuk kishin parë bukë të ngrohtë me sy. Pasi bëri lutjen për begati në ushqim, i tha gruas së Xhabirit:

- Ti, fut brumin në furrë. Ndërsa ushqimin që është në vatër, ma lini mua.

Sahabët po vinin me radhë. Bukët që piqeshin i dhuroheshin Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe ai ua zgjaste shokëve të tij, duke vendosur mishin mbi bukë. Gostia po vazhdonte. Të gjithë po e ngopnin barkun. Por çuditërisht, as buka e as mishi nuk po pakësohe-



shin... Ena e madhe me gjellë po rrinte siç ishte në fillim. Xhabiri po ndiqte i habitur Profetin tonë, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Ngjarja e mrekullueshme që po ndodhte, po e mbulonte me një gëzim, që s'e kishte provuar më parë.

Pas mbarimit të gostisë Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u kthye nga gruaja e Xhabirit dhe i tha:

- Ato që mbetën hajini ju, ndërsa tepricën tjetër jepjuani fqinjëve tuaj.



# MOS E HUMB SHPRESËN...

Abdullahu e brodhi Medinen pëllëmbë më pëllëmbë, me shpresë se do të gjente punë. Si gjithnjë, përsëri dita kishte mbaruar, por nuk kishte mundur të gjente ndonjë punë. Kur u kthye në shtëpi, nga lodhja, pothuajse, iu zgjidhën lidhëset e gjunjëve dhe ra për tokë ashtu siç ishte. I ktheu sytë nga fëmijët, të cilët po flinin të mbështjellë me njëri-tjetrin, pastaj nga gruaja, e cila po e shikonte atë me shumë shpresë. Gruaja i tha:

- A gjete punë?

Abdullahu nuk donte të mërziste gruan e tij. Prandaj, mendoi se do të ishte më mirë të ndryshonte bisedë:

- Përsëri fëmijët fjetën të uritur?..

- U ndava të treve një gotë qumësht, që na e solli mbrëmë fqinji ynë. Dhe, përveç asaj, nuk hëngrën gjë tjetër. Nga uria u grindën pak, duke qarë për një çast, pastaj u mbështollën me njëri-tjetrin dhe ranë në gjumë. Po ti... a gjete ndonjë punë?..

- Jo, nuk gjeta dot. Çfarë kishim e nuk kishim në shtëpi, i shitëm të gjitha. Këtej e tutje nuk na ka mbetur më asnjë orendi për të shitur. Në treg pashë shitësit e druve.

Mendova: "Sikur të kisha edhe unë një sëpatë! Të prisja dru, t'i shisja e të sillja ushqim për ju."

Gruaja e shtëpisë u ul e mërzitur te rrogozi i vjetër, që ndodhej në cep të dritares. Në shtëpi nuk kishte asnjë gjë për të ngrënë. Nuk po mendonte më për veten e vet, por për fëmijët. Nuk duronte dot përpjekjet e tyre të përditshme nga uria. Nuk kishin rrugëdalje tjetër, përveç se të bënin durim dhe t'i luteshin Allahut.

Të nesërmen në mëngjes, që në rrezet e para të ditës, Abdullahu donte të dilte përsëri në rrugë. Por uria e kishte lënë aq të pafuqishëm, sa që nuk mundi të gjente fuqi te vetja për t'u ngritur në këmbë. U shtri përsëri në vend, ashtu siç ishte. Për një moment, kur i kishte sytë pak të mbyllur, u dëgjua në mes të rrugicës një zë i tellallit:

- O banorë! Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, pret nevojtarët në shtëpinë e tij. Ata që kanë nevojë për ndihmë, le të shkojnë atje. Kush të dojë, të shkojë e të marrë çfarë të dëshirojë. Mos të mbetet i privuar askush!

Abdullahu i hapi sytë menjëherë. Nuk po u besonte veshëve. Mos ishte kjo një ëndërr? Mbajti vesh me vëmendje për të qenë i sigurt. I njëjti zë jehoi përsëri nga mesi i lagjes. Nuk ishte ëndërr. Abdullahu sikur u ngjall përsëri. U ngrit në këmbë menjëherë dhe kërceu jashtë. Filloi të vraponte drejt shtëpisë së Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, pa shikuar majtas e djathtas. Arriti atje i rraskapitur dhe tha:

- O i Dërguari i Allahut! Dëgjova se shpërndani ndihma, prandaj erdha.

Por, Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i



kishte shpërndarë të gjitha ndihmat. Të varfrit që kishin dëgjuar thirrjen, kishin ardhur pranë tij sikur po bënin garë me njëri-tjetrin, ndërsa Ai, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u kishte dhënë atyre çfarë kishte pasur në dorë. S'kishte mbetur asgjë për t'i dhënë Abdullahut.

Abdullahut i ndodhi ajo që kishte frikë. Çfarë do të bën-te tani?.. Të kishte ardhur pak më herët. Sikur ta kishte shtëpinë pak më afër. Sikur... Sikur... Tani do të qante me ngashërim, po të mos kishte turp. I groposi në brendësinë e tij të gjitha dhimbjet dhe, kur po kthehej dëgjoi një zë që vinte nga mbrapa:

- Mos u mërzit! Do ta marrësh ndihmën për të cilën ke nevojë.

Abdullahu u kthye me kurriz dhe vështroi drejt vendit nga vinte zëri. Ky ishte Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. E pyeti i emocionuar:

- Si?!..

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, iu përgjigj kështu, duke buzëqeshur ëmbël:

-Tani shko drejt e në treg. Merr çdo gjë që ke nevojë dhe thuaju shitësve: "Paratë e sendeve që mora do t'i paguajë i Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem."

Abdullahu ishte shumë i hutuar. Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, po futej në borxh për të plotësuar nevojat e dikujt, sado që s'kishte për vete. Nuk dinte çfarë të thoshte ndaj kësaj sjelljeje të mirë. Pasi e falënderoi shumë herë Profetin tonë, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, mori me gëzim rrugën e tregut.

Po kthehej për në shtëpinë e tij me ushqim të mjaftueshëm në njërën dorë, ndërsa në tjetrën me një sëpatë, e cila do t'i siguronte bukën e gojës.



# RESPEKTO PRINDËRIT...

Jemenasit iu mbush zemra me mallëngjim. Po të mos kishte nënën dhe babain e tij të moshuar, me të cilët ishte i ngarkuar për përkujdesje, do të kishte marrë rrugën prej kohësh për në Medine. Por përsëri nuk po e mbante dot veten. Zjarri mallëngjyes që kishte në zemër, po i shtohej dita ditës. Donte të shkonte në Medine dhe të takohej me Profetin, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.

Atë natë mendoi gjerë e gjatë. Më në fund, sado që prindërit nuk i kishin dhënë leje, u nis për në Medine. Prindërit i la me lot në sy.

Mbërriti në Medinen e shndritshme, pasi kaloi male dhe shkëmbinj. Zemra sikur do t'i pushonte. Pas pak erdhi pranë Profetit të nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Filloi të qante me ngashërim dhe i emocionuar nga takimi me të.

- O i Dërguari i Allahut! Unë emigrova që nga Jemeni për të jetuar pranë jush dhe kam ardhur t'ju shërbej juve.

Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e pyeti duke buzëqeshur:

- Ke ndonjë njeri në Jemen?

- Po, o i Dërguari i Allahut! Kam nënën dhe babanë.

- Ke marrë leje prej tyre për të ardhur këtu?



Jemenasi ndaloi menjëherë. Nuk e priste një pyetje të tillë. Me një zë të dridhur, tha:

- O i Dërguari i Allahut! Nuk munda të merrja leje nga prindërit e mi për të ardhur këtu. Madje, kur u ndava prej tyre, u detyrova t'i braktisja me lot në sy. Por, ngaqë kisha shumë dëshirë që t'ju shihja juve, u detyrova t'i lija ata në atë gjendje dhe erdha.

Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i cili në çdo rast këshillon për respektimin e prindërve dhe nuk pëlqen që t'u thuhet atyre as "of", u zemërua shumë për këtë situatë. Pastaj i tha:

- Sidoqoftë, pa humbur kohë, kthehu te prindërit e tu. Kujdesu mirë për ta, bëji të gëzuar, ashtu siç i bëre për të



qarë. Dije, se kënaqësinë e Allahut mund ta arrish vetëm duke i bërë ata të kënaqur.

Jemenasi e kishte kuptuar gabimin e tij. Mësoi se për të fituar kënaqësinë e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, nuk duhet të jesh me domosdo pranë tij dhe se dashuria për Profetin e nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, mund të realizohet edhe duke vepruar ato gjëra që Ai pëlqen.

Djali u kthye, menjëherë, në Jemen. Ai i premtoi vetes se, do të gjente mënyrën për të respektuar dhe për të bërë të kënaqur prindërit e tij më shumë se në të kaluarën.



# FËMIJA ME FAT

Buxhejri u zgjua nga një ëndërr e llahtarshme. Sytë plot frikë i nguli te gozhdët e një dërrase të barakës së vjetër, ku jetonte. U kapërdi pak për të mposhtur emocionet drithëruese. Mëngjesi kishte ardhur me një acar të fortë. Zgjati duart e vogla te pasqyrimi i rrezeve që depërtonin nga baraka... U përpoq t'i ngrohte me frymën e tij.

Nuk kishte kaluar shumë kohë, kur Buxhejri dëgjoi disa zhurma fëmijësh, që vinin nga jashtë. Doli... por ngurroi. Rrobat i kishte të vjetra. Rrugicat po mbusheshin me bashkëmoshatarët e tij. Të gjithë rendnin, të veshur me rroba të reja. Në fytyrat e tyre kishte gëzim. Buxhejri tha me vete: "Sot është festë..!" Fytyra i humbi buzëqeshjen. U mbështet në cep të një muri. Fshiu lotët që po i rridhnin faqeve të kuqërremta. Iu kujtua festa e fundit, që kishte kaluar me babain e tij, para se të bëhej dëshmor. Edhe rrobat e fundit i kujtonte... Kujtoi edhe atë ditë, kur, duke bërë gara me shokët, u rrëzua dhe vrau gjurin. Nëna e tij e mjekoi me ato duar plot mëshirë. Priste me padurim t'i shërohej plaga, për të përfunduar garën që i mbeti përgjysmë.

Të gjitha këto i kaluan përpara syve si një shirit filmi. Ndërsa tani, ishte i vetëm, në një gjendje të mjeruar. Tashmë as nëna e tij nuk ishte më. Buxhejri vazhdonte të qante me ngashërim.

"Bir! Përse nuk luan edhe ti me shokët? Çfarë ke, pse je



kështu i mërzitur?" – dëgjoi një zë që po i fliste.

Buxhejri ngriti kokën për të parë të zotin e këtyre fjalëve plot mëshirë.

"O Zoti im! Ky ishte Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem!"

Nuk dinte çfarë të thoshte. Buxhejrit i mbetën fjalët në grykë. Filloi të qante, duke u mekur. Mërzitja e tij u reflektua edhe në fytyrën e bekuar të Profetit të nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem.

- Biri im! Ke ndonjë shqetësim? Pse qan? – e pyeti përsëri Profeti.

- Babai im ra dëshmor në luftë. Nëna ime u detyrua të martohej me një tjetër, për shkak se nuk kishte fuqi që të kujdesej për mua. Unë nuk kam rroba të reja, siç kanë fëmijët e tjerë.

I Dërguari ynë Fisnik, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, kapi duart e Buxhejrit me ato duar aromë trëndafili. I përkëdheli flokët, e përqafoi dhe e puthi. Për t'ia kënaqur zemrën, i tha:

- O biri im i dashur, këtej e tutje do të jem unë babai yt, ndërsa nënë do të jetë Aisheja dhe motra jote le të jetë Fatimeja... A dëshiron?

Nga një lajm i tillë gëzimi, Buxhejri gati sa s'fluturonte.

Do të rrinte gjithmonë me Profetin tonë, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, me të cilin të gjithë fëmijët dëshirojnë të bisedojnë...

Buxhejri, i emocionuar, arriti t'i thoshte me një zë të vogël:

- Si të mos pranoj, o i Dërguari i Allahut!..

Pas pak doli nga shtëpia e Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, një fëmijë i veshur me rroba të pastra. Përhapte gjithandej buzëqeshje. Takohej me shokët e tij dhe u tregonte rrobat e reja. Ky fëmijë me rroba të bukura, me flokë të krehura dhe pa lot në sy, ishte Buxhejri.

U thoshte të gjithëve: "Këtej e tutje, babai im është Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ndërsa nënë për mua do të jetë Aishja dhe për motër të madhe do të kemë Fatime-



në e nderuar... Nuk jam më jetim! Edhe unë do të vrapoj dhe do të luaj si ju...”

Fëmijët e dëgjonin, e kishin zili, e përgëzonin. Herë pas here i thoshin njëri-tjetrit: “Sa me fat që është Buxhejri!.. Sikur të ishim ne në vend të tij!”



# PSE NUK SËMURESHIN MYSLIMANËT E MEDINES?..

Doktori i famshëm ishte shumë i emocionuar që ditën e parë, kur erdhi në Medine. Për herë të parë në jetën e tij ishte emëruar me punë nga Mukaukisi, mbreti i Egjiptit, në një qytet të huaj. Do të mjekonte falas banorët e këtij vendi. Nëse e kryente me sukses këtë detyrë, kush e di se si do t'ia shpërblente mbreti.

Kur erdhi në Medine, në fillim e prezantoi veten, duke kaluar pranë Profetit të dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe tha:

- Zotëri! Mbreti ynë Mukaukisi më dërgoi që t'ju shërbej juve. Këtu do të kujdesem falas për të sëmurët tuaj.

Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e gostiti dhe e nderoi atë. Pastaj i ngarkoi me detyrë shokët e tij fisnikë që t'i caktonin atij një vend të mirë dhe t'i përmbushnin nevojat.

Doktori mendoi se myslimanët, të cilët kishin dëgjuar për ardhjen e tij këtu, do të vërshonin te ai, për shkak se nuk kishte pasur ndonjë doktor tjetër si ai në Medine. Prandaj kërkoi nga medinasit një shtëpi të gjerë. Këtë shtëpi do ta përdorte, në të njëjtën kohë edhe si  ambulancë.



Tashmë, çdo gjë ishte gati. Doktori filloi të priste pacientët e parë... Ditën e parë nuk erdhi askush te doktori për t'u shëruar. Edhe ditën e dytë nuk i trokiti kush në derë. Edhe ditën tjetër përsëri njësoj...

Kështu kaloi plot një muaj. Ditët ndiqnin njëra-tjetrën... Askush nuk po vinte për t'u shëruar nga sëmundjet, sado që nuk do të merrej asnjë pagesë për mjekim... Çfarë të ketë qenë enigma e kësaj pune? Në këtë qytet askush nuk ka nevojë për doktor?.. Në të kundërt, banorët e qytetit duhej të kujdeseshin vetë për veten e tyre, kur sëmureshin..?

Doktorit i dukej vetja i pavlerë, i braktisur dhe i padobishëm.



Megjithatë, në atdheun e tij në Egjipt, mjekonte me dhjetëra pacientë në ditë, prandaj mbahej si në pëllëmbë të dorës. Vallë, mos shkojnë në shtëpinë e pacientit, këtu? Pse nuk vinte njeri t'i kërkonte ndihmë?..

Pas pak mori çantën dhe doli jashtë. Filloi të shëtiste nëpër rrugët e Medines. Kur kalonte pranë shtëpive, mbante vesh se mos kishte ndonjë që rënkonte dhe përpëlitej nga dhimbjet. Sado që prezantonte veten me njerëzit që takonte, duke u thënë: "Unë jam doktor. Nëse midis jush ka ndonjë të sëmurë, unë kam ardhur për të mjekuar falas." Por nuk shqetësohej askush nga asnjë sëmundje. Atë e përshëndesnin me fytyra të gëzuara dhe kalonin.

Shqetësimi i doktorit ishte shtuar edhe më shumë. Në

një shtet ku jetonte një komunitet, të mos kishin nevojë për doktor?.. Patjetër, kjo e kishte një shkak.

Doktori shkoi përsëri te Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe i tha me një habi dhe dëshpërim:

- Zotëri! Kam ardhur këtu që t'ju shërbej ju dhe të shëroj të sëmurët tuaj. Kanë kaluar javë të tëra. Deri më sot askush nuk ka ardhur për t'u mjekuar. Prandaj, nuk ka më kuptim që të qëndroj këtu. Nëse më lejoni, dua të kthehem në vendin tim. Por nuk më rrihet pa bërë edhe një pyetje: "Shokët e tu, nuk sëmuren fare?!..

Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, iu përgjigj me një buzëqeshje të ëmbël shikimeve të habitura të doktorit:

- Shokët e mi s'para sëmuren. Ata nuk hanë, po nuk i mori uria. Kur ulen në sofër, ngrihen prej saj jo të ngopur plotësisht.

Më në fund, doktori e kuptoi mirë se pse myslimanët e Medines nuk sëmureshin.



# HISTORIA E TRUNGUT TË HURMËS

Ibrahimi i shtrëngoi dorën shokut të tij me sinqeritet. "Në rregull" - tha. "Edhe unë i kam besuar Allahut me gjithë zemër, ashtu si ti. Dhe pranoj se Muhamedi është rob dhe i dërguari i tij."

Tashmë kishte shpëtuar nga mendimet, të cilat ia brenin zemrën. Ishte lehtësuar si një zog. Në atë çast, zemra e tij filloi të rrihte, duke thënë: "Medine!" Donte të bëhej me krahë e të fluturonte për në Medine. Dëshira e tij e vetme ishte të shikonte Muhamedin, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe ta dëgjonte atë me vëmendje...

I hipi devesë së tij dhe në muzgun e mëngjesit mori udhën. Në shkretëtirën që të bën të kujtosh oqeanin e pafund, po përparonte duke u zhytur në kum, nën ndriçimin e hënës. Sado që erërat e ftohta dhe të mprehta të shkretëtirës i kishin depërtuar deri në palcë, zjarri mallëngjyes që kishte në zemër po e ngrohte atë.

Kishte kaluar një kohë e gjatë, por rruga nuk po mbaronte në asnjë mënyrë. Mendoi me fjalët: "Kaq larg paska qenë Medina!?" Apo ndoshta e kishte bërë shumë herë vajtje-ardhje këtë rrugë? E nxitoi pak më shumë devenë. Kur u dalluan shtëpitë e Medines, i ndriçuan sytë. Hyri në qytet i emocionuar.

Atë ditë ishte xhuma. Ibrahimi i kalonte rrugicat me

hapa të shpejtë. Mori rrugën për të mbërritur te Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Futej në një rrugicë e dilte në një tjetër. Por mbeti pa rrugëdalje.

Nuk mundi ta gjente Profetin tonë, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. U ul në një gur të madh, i cili e ndante rrugën në dy anë. Mendoi: "Të pyes ndonjërin. Përndryshe..." Pikërisht në atë moment, një dorë i preku supin. Pa mbrapa me kureshtje në sy. Ky ishte një burrë i gjatë, me fytyrë të shndritshme dhe i moshuar. Me një buzëqeshje plot qetësi, e pyeti Ibrahimin:

- Biri im, me siguri je i huaj?

- Po, i huaj jam këtu. Sapo kam ardhur në qytet.

- Ke ardhur për ndonjë punë?

- Jo, kam ardhur për t'u takuar me Profetin e nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. E kërkova, por nuk e gjeta dot.

- Nuk e ke parë fare atë?

- Jo... Sapo jam kthyer në fenë islame.

- Sa mirë! Allahu të begatoftë! Në fakt edhe unë po shkoja drejt tij për të falur namazin e xhumasë. Ke qenë me shumë fat... Eja të shkojmë bashkë!

Ibrahimit iu mbush zemra. Mori frymë thellë. Sahabiut të nderuar i tha: "Ty të ka dërguar Allahu." Hynë direkt në xhami.

Xhamia ishte mbushur plot e përplot. Gjetën një vend në fund dhe u ulën. Sytë e Ibrahimit kërkuan Profetin, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. "Vallë, ku ishte?" Pas pak Bilali filloi të thërriste ezanin, me një zë therës. Pas ezanit, Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, hipi në minberin,

që gjendej pranë një trungu hurme dhe filloi të mbante hytben.

Zemra e Ibrahimit sikur do të pushonte nga emocionet. Mbajti vesh. Sa qetë-qetë po fliste! Çdo fjalë sikur po ia gdhendte zemrën. Nga gëzimi, gati sa s'qante. Por para tij u dëgjua një zë në të qarë.

Ishte një rënkim... Një rënkim që copëtonte zemrën e njeriut... Një rënkim që po gjëmonte me ngashërim... Aq sa Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, u detyrua të ndërpriste hytben. Të gjithë ishin të habitur. Kush ishte ky?..

Rënkimi po vazhdonte. Në atë çast, të gjithë e kuptuan se i kujt ishte zëri. Nuk ishte ndonjë njeri. Ishte një trung hurme. Një trung hurme, që po qëndronte pranë Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Po qante si ndonjë i dashuruar marrëzisht dhe i lënduar...

Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, zbriti nga minberi. U afrua pranë trungut, midis shikimit kureshtar të të gjithëve. Me dorën e tij të bekuar e ledhatoi atë disa herë, e mori midis krahëve të tij të mëshirshëm dhe e qetësoi. Më në fund, rënkimi i trungut sa vinte e po ngadalësohej... Dhe pas një çasti, u ndërpre.

Qarja e trungut kishte pushuar. Këtë herë, sytë e sahabëve që dëshmuan ngjarjen, po rridhnin si burim. Edhe Ibrahimi po qante. Nuk e dinte shkakun e kësaj, por po qante. Namazi i tij i parë, që u fal nën klimën e kësaj dashurie të rrëmbyer, u kurorëzua me një mrekulli. Në mbarim të namazit, ndikimi i ngjarjes po vazhdonte.

Pyeti me kureshtje sahabët, që po e sillnin atë:

- Ç'ka ngjarë?! Si ishte puna që një copë e tillë peme filloi të qante?

- Biri im! Më përpara, këtu nuk kishte minber. Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, mbështetej te ky trung hurme dhe në atë gjendje mbante ligjëratën. Por, kur u shtua numri i sahabëve, ne nuk e shihnim dot Profetin, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, nga rreshtat e fundit. Prandaj, ne i propozuam të bëhej një minber me tre shkallë, që ta shikonte secili nga ne, kur ai mbante hytbe. Profeti, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, e pranoi. Këtë xhuma mbajti për herë të parë ligjëratë në këtë minber. Me siguri, trungu i hurmës nuk e duroi dot këtë. Sepse ishte mësuar shumë me Profetin e nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Kjo ndarje ndoshta e rëndoi atë.

Përballë gjithë këtyre shfaqjeve të mrekullueshme edhe zemra e Ibrahimit tashmë ishte si gjendja e trungut të hurmës. Pëshpëriti duke thënë: "Madje edhe një trung peme, që mendohet se është pashpirt, është në dijeni të Profecisë së tij dhe po qan me ngashërim për të..."

Namazi kishte mbaruar. Por sahabët ishin ende në xhami. Ata po shikonin Profetin, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, duke qarë me ngashërim. Shikimi i habitur i Ibrahimit ishte përqendruar te buzët e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Ishte kureshtar për enigmën e ngjarjes dhe se si do të vazhdonte ajo. Kishte ndonjë kuptim tjetër marrëdhënia e Profetit, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, në atë pikë me trungun e pemës? Edhe sahabët ishin në të njëjtën gjendje. Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i cili e vuri re këtë, u tha shokëve të tij duke buzëqeshur:

- Po të mos e kisha qetësuar, ajo do të rënkonte dhe do të qante deri në Ditën e Gjykimit...

# "TË LUTEM, MË SHPËTO..!"

Ishin tre vëllezër...

Ata kishin një kopsht të bukur, dele sa për të mbushur një stan të vogël dhe një deve, të cilën e kishin blerë para dy vjetësh... Kjo ishte e gjithë pasuria e këtyre tre vëllezërve. Por mbështetja e tyre më e madhe ishte te kjo deve e fuqishme, e cila mbante pa vështirësi çdo lloj ngarkese, udhëtonte me ditë të tëra në shkretëtirë dhe u jepte pronarëve të saj shumë këlyshë dhe qumësht. Për të tre vëllezërit ishte bërë si burimi kryesor i të ardhurave të tyre.

Vitet kalonin... Kjo deve e re po plakej dhe po humbiste fuqinë e mëparshme. Kjo situatë, sa vinte dhe i shqetësonte tre vëllezërit.

Një ditë, dielli i drekës i kishte përhapur rrezet e tij përvëluese mbi Medine. Në këtë të nxehtë përvëlues, tre vëllezërit ishin kapur dorë për dore dhe po mblidhnin hurmat që vareshin tufa-tufa nga pemët. Hurmat mbusheshin nëpër thasë nga vëllai më i vogël dhe pastaj ngarkoheshin në gungat e kurrizit të devesë së plakur.

Edhe pse një natë më parë devesë nuk i ishte dhënë ushqimi i plotë, në kurriz i kishin ngarkuar shumë thasë. Deveja nuk i mbajti dot, u rrëzua në shesh.

Tre vëllezërit nuk po e ngrinin dot nga vendi, me gjithë përpjekjet e tyre të shumta.

Vëllai i mesëm tha: "Kjo nuk do të vejë më kështu!" - dhe mori në dorë një dërrasë me majë të mprehtë. Ngac-



moi devenë dhe u përpoq që ta ngrinte. Deveja nuk e duroi dhembjen, u ngrit në këmbë duke pëllitur. Por, me t'u ngritur, ra menjëherë në tokë.

Vëllezërit panë se devesë i kishin shteruar fuqitë. Filluan të mendonin se tani kjo deve ishte e padobishme.

Vëllai i madh tha:

- Mendoj se ka ardhur koha për therjen e devesë dhe për të shitur mishin e saj.

Vëllai më i vogël ia priti:

- Ke të drejtë, o vëlla i madh. Kjo deve, tashmë u plak. Unë po zbres ngarkesën që ka përsipër dhe po bëj gati devenë për ta therur.

Zbritja e ngarkesës nga kurrizi i devesë mori shumë



kohë. Kur i zbritën të gjithë thasët me hurma, deveja u ngrit menjëherë në këmbë dhe filloi të ikte me shpejtësi.

Vëllezërit, të cilët nuk po kuptonin se ç'po ndodhte, filluan të vraponin pas devesë për ta kapur atë.

Deveja plakë po vraponte duke ngritur shumë pluhur. Më në fund, ec e ec, erdhi deri te Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Po e shikonte Profetin e nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, i cili është më i mëshirshëm nga të gjithë, sikur do t'i përgjërohej. U fut pranë tij, sikur kërkonte strehim tek Ai. Sikur po i thoshte atij: "Të lutem, më shpëto..!"

Pak më vonë u shfaqën vëllezërit, të cilët po ndiqnin devenë. Profeti i nderuar, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, kur i pa ata, u tha:

- E juaja është kjo deve?

- Po, o i Dërguari i Allahut. Kjo është deveja jonë. A mund ta marrim?..

- Por..., deveja është ankuar shumë për ju.

Tre vëllezërit panë njëri-tjetrin me një shprehje habie dhe thanë:

- O i Dërguari i Allahut, çfarë thotë ajo? Pse po ankohet nga ne?!..

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ua ktheu:

- Ajo është rritur pranë jush. Me kurrizin e saj, ajo ka kryer për vite me radhë punët tuaja. Përveç kësaj, ju ka dhënë edhe shumë këlyshë. Ndërsa tani, ju doni ta therni atë, ngaqë nuk mundi të mbante gjithë atë ngarkesë me hurma. A janë të vërteta, këto që thashë?..

Të tre vëllezërit thanë:

- Po, o i Dërguari i Allahut, është ashtu siç thatë ju...

Profeti i dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, ua bleu devenë. Pastaj iu kthye asaj e i tha:

- O deve, po të lë të lirë, për hir të Allahut! Tashmë askush nuk mund të të prekë!..



# ÇDO MIRËSI ËSHTË PËR ATË...

Na ishin dy vetë...

Talha ishte më i riu. Ai kishte hedhur mbi sup shokun e tij dhe po përpiqej me gjithë shpirt t'i ngjitej tatëpjetës së thepisur të malit.

- Duro Kasem edhe pak, shumë pak ka mbetur! Po e kaluam edhe këtë mal, askush nuk na gjen dot.

- Më lësho mua! Vazhdo të ikësh. Unë nuk kam më fuqi për të vazhduar...

- E pamundur! Këtë mesnatë arrijmë në Medine dhe humbasim gjurmët.

Talha dhe Kasemi mbërritën në Medine. Hëna e plotë ndriçonte gjithë qytetin. Në një orë të natës si kjo, nuk ishte askush në rrugë. Ata nuk dinin ku të shkonin dhe kujt t'i kërkonin ndihmë. Më në fund, ndaluan para një shtëpie të rastësishme. Talha goditi lehtë çokun e derës prej druri. U dëgjua zëri i një të moshuari, që ndodhej brenda:

- Kush është?..

- Ju lutem, hapeni derën!

Dera u hap lehtë deri në gjysmë. I moshuari u trondit nga skena që pa. Menjëherë i futi dy të rinjtë brenda. Kasemin, që i kishte rënë të fikët, e shtriu në divan. Nisi ta mjekonte. I pastroi mirë e mirë gjurmët e plagës që kishte marrë në trup. Mysafirëve, që ishin të këputur nga lodhja, u përgatiti dy shtretër dhe i la vetëm që të qetësoheshin. Pas pak Talha me Kasëmin u zhytën në një gjumë të thellë.

Kur u zgjua Talha, dielli kishte lindur me kohë. Shoku i tij po flinte ende. U ngrit. Solli para syve ato që kishin përjetuar prej ditësh. Kujtoi ditën, kur u arratisën nga Meka dhe torturat që kishin pësuar nga idhujtarët, vetëm pse u bënë myslimanë. Tani kishte filluar një ditë e qetë. Por ç'i kishte ndodhur këtij të moshuari, që u besoi këtyre njerëzve të panjohur dhe u hapi shtëpinë, ndërkohë që në atdheun e tij njerëzit nuk u besonin as baballarëve të tyre!

Talha ishte në këto mendime, kur i moshuari hyri në dhomë me tepsinë e mëngjesit. Me një shprehje që buzëqeshte, u tha:

- Shpresoj të jeni qetësuar! Me sa dukej nga përpëlitjet e shumta në darkë, duhet të keni kaluar ditë të vështira! Ç'e mirë është, në dashtë Allahu?

Talha i rrëfeu shkurt ato që u kishin ndodhur. I tha se ishin bërë myslimanë para një muaji, prandaj ishin torturuar nga mekasit, të cilët adhuronin idhujt. Për t'i shpëtuar rrezikut, rrugëdaljen e gjetën tek arratisja.

I moshuari u mërzit shumë për ta dhe i qetësoi, duke u thënë:

- Tashmë s'keni pse të frikësoheni! Këtu jeni të sigurt!



Talha dhe Kasëmi qëndruan të lumtur plot tri ditë në shtëpinë e këtij të moshuari, të cilin nuk e njihnin fare. Të gjitha hallet e tyre u përmbushën nga i zoti i shtëpisë. Më në fund, erdhi koha për t'u larguar. Talha i tha:

- Zotëri, u kujdesët për ne, më mirë se prindërit për fëmijët e tyre. Na zgjatët dorën e ndihmesës, sado që nuk na njihnit. Hapët krahët me përzemërsi. Kemi admirim për ju. Por..., ne s'kemi hasur të tilla sjellje tek njerëzit që jetojnë në qytete të tjera. Kush ua ka mësuar këtë moral?..

I zoti i shtëpisë tha, duke buzëqeshur:

- Këtë moral ma ka mësuar i Dërguari i Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem. Para se të bëheshim myslimanë, ne nuk i besonim askujt dhe silleshim pashpirt ndaj njerëzve.

Por, kur Zoti ynë zbriti Profetin e dashur, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem, për të përsosur moralin e mirë, Ai na mësoi mirësitë e sjelljes ndaj njerëzve. Prandaj... dhe jeta jonë ndryshoi. Veprat e mira i bënim pa interes. Sado që jam në këtë moshë, unë nuk di asnjë punë më të hijshme, sesa të ndihmoj njerëzit dhe t'u largoj brengat.

Sytë e Talhës dhe të Kasemit u mbushën me lot. Tashmë, ata ishin të lumtur, ngaqë do të jetonin në fenë e tyre, bashkë me të Dërguarin e Allahut, sal-lall-llahu alejhi ue sel-lem dhe me vëllezërit medinas zemërpastër.

